# Haxhi dhe katër llojet e njerëzve

الحج وأصناف الناس الأربعة

< Shqip – Albanian – ألباني >




Nida Ebu Ahmed

Përktheu: Dr. Sedat Islami

Redaktoi: Jusuf Kastrati

## Haxhi dhe katër llojet e njerëzve

Falënderimet i takojnë Allahut, ndërsa përshëndetjet qofshin mbi Muhamedin, familjen, shokët dhe pasuesit e tij!

Allahu ka caktuar kohë dhe stinë për falje dhe shpërblime të mëdha. I lumtur është ai që i shfrytëzon këto kohë dhe afrohet te Zoti i vet me shpresë se do ta arrijë lumturinë pas së cilës nuk do të dëshpërohet më kurrë. Prej kohëve të tilla janë edhe dhjetë ditët e para të muajit Dhu'l-Hixhe, të cilat janë ditët më të mira të dynjasë; në to është ligjësuar kryerja e haxhit, njërit prej pesë kushteve të Islamit. Haxhi është prej adhurimeve më të mira, prej riteve më të përsosura, është adhurim jetësor, përmbyllje e veprës, plotësim i fesë dhe përsosje e saj. Të gjithë njerëzit u ndalën në një vend dhe e dëgjuan fjalën e Allahut:

﴿ وَلِلَّهِ عَلَى النَّاسِ حِجُّ الْبَيْتِ مَنِ اسْتَطَاعَ إِلَيْهِ سَبِيلاً وَمَن كَفَرَ فَإِنَّ اللهَ غَنِيٌّ عَنِ الْعَالَمِينَ ﴾ [آل عمران:97]

**...Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është detyrë për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); Allahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit."**[1]

﴿ وَأَتِمُّواْ الْحَجَّ وَالْعُمْرَةَ لِلَّهِ ﴾ [البقرة:196]

**Kryejeni haxhin dhe umren për hir të Allahut...."**[2]

Njerëzimi e dëgjuan fjalën e Muhamedit, alejhi's-selam, kur tha se: "Islami është ngritur mbi pesë (shtylla): mbi dëshminë se nuk ka hyjni përveç Allahut dhe se Muhamedi është i

dërguar i Allahut, kryerjen e namazit, dhënien e zekatit, vizitën e Ka'bes dhe agjërimin e Ramazanit”.[3]

Nga Ebu Hurejra transmetohet se ka thënë: I Dërguari i Allahut na ka mbajtur një hutbe, me ç'rast ka thënë: “O njerëz! Vërtet Allahu ua ka bërë obligim juve haxhin, prandaj kryjeni atë...”.[4]

Po ashtu e dëgjuan hadithin, kur u pyet Muhamedi, alejhi’s-selam:

أيُّ العمل أفضل ؟ قال : إيمان بالله ورسوله ، قيل : ثم ماذا ؟ قال : الجهاد في سبيل الله ، قيل : ثم ماذا ؟ قال : حج مبرور .

Cila vepër është më e vlefshme? Ka thënë: “Besimi në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij”. I është thënë: “Pastaj cila?” Ka thënë. “Xhihadi në rrugën e Allahut”. I është thënë: “Pastaj cila?” Ka thënë: “Haxhi i pranuar”.[5]

Njerëzit, në raport me haxhin, ndahen në katër grupe, andaj shiko dhe ti se në cilin grup bën pjesë.

**Lloji i parë i njerëzve lidhur me haxhin**

Njerëz që kanë pasuri dhe që e kryejnë haxhin

Këta janë njerëz që kanë veshur ihramin, kanë mësyer Qabenë, dhe e kanë mbushur horizontin me madhërim për Allahun: *Lebbejke Allahumme lebbejke, lebbejke la sherike leke lebbejke, inne'l hamde ve'n ni'mete leke ve'l mulke la sherike leke!*

- Lum këta njerëz, e si jo kur mundi i tyre paguhet dhe mëkati i tyre falet. Kush e mësyen Qabenë i falen mëkatet e mëparshme. Imam Muslimi transmeton nga Amr b. el-Asi të ketë thënë:

لما جعل الله الإسلام في قلبي أتيتُ النبيَ فقلتُ: يا رسول الله أبسط يمينك لأُبايعك فبسط يمينه ، قال : فقبضتُ يدي فقال: مالك يا عمرو ؟ قلت : أردت أن أشترط قال : تشترط بماذا ؟ قال : أن يُغفر لي ، قال النبي : أما علمت أن الإسلام يهدم ما كان قبله ، وأن الهجرة تهدم ما كان قبلها ؟ ، وأن الحج يهدم ما كان قبله؟

“Kur Allahu e vendosi Islamin në zemrën time, shkova te Pejgamberi dhe i thashë: “Shtrije dorën e djathtë që të besatohem (zotohem)”. Ai e shtriu dorën e tij të djathtë, ndërsa unë e tërhoqa dorën time. Pejgamberi s.a.v.s. tha: “Ç'ke o Amr?” Unë pastaj i thashë: “Dua të të kushtëzoj!” Pejgamberi u përgjigj: “Kushtëzo ç'të duash!” Unë pastaj i thashë: “Dua që të më falen gabimet!” Pejgamberi tha: “A nuk e di se Islami rrënon (shlyen) çdo gjë që ka qenë më parë? A nuk e di ti se hixhreti rrënon çdo gjë që ka qenë më

parë? A nuk e di se haxhi rrënon çdo gjë që ka qenë më parë?”.”

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebu Hurejra, i cili e ka dëgjuar Pejgamberin, alejhi’s-selam, duke thënë:

من حج لله فلم يرفث ولم يفسق رجع كيوم ولدته أمه .

Kush e bën haxhin pa bërë marrëdhënie seksuale (me gruan gjatë kohës sa është ndalesa në fuqi) dhe pa shkelur normat juridike, ai kthehet prej tij i pastër nga mëkatet sikur atë ditë kur e ka lindur e ëma.”

Ibn Haxheri në Fet’hu’l-Bari ka thënë: “Sipërfaqësisht, ky hadith vërteton faljen e të gjitha mëkateve; të voglave, të mëdhave, dhe të atyre veprave që e kanë fundin e keq.”

Këtë mendim e ka edhe xhumhuri (shumica) i dijetarëve. Disa prej tyre këtë e përfituan nga mburrja e melaikeve me haxhilerët për faktin se melaiket janë krijesa 100% të pastra prej mëkateve dhe nuk u takon atyre të mburren përveçse me krijesa që kanë këtë pastërti të qindpërqindtë.

Menaviu ka thënë në Fejdu’l Kadir, 6/115, në koment të këtij hadithi: “Kthehet i pastër nga mëkatet e mëdha dhe nga veprat që fundin e kanë të hidhur”, mendim që është përkrahur edhe nga Kurtubiu dhe Ijjadi.

Ndërsa Taberiu i ka dhënë një koment tjetër. Ai mendon se hadithi bën fjalë për ata që kanë bërë të liga (zullum-padrejtësi) e më pas janë penduar por nuk kanë mundur t’ua kthejnë njerëzve haqet e tyre.

Tirmdhiu mban një qëndrim të kundërt me këtë dhe sjell një shembull. Ai thotë se mëkatet që janë ndërmjet njeriut dhe Allahut falen, ndërsa ato që janë ndemjet njeriut me njeri nuk falen. Ai thotë se obligimi parësor nuk falet por falet diç që është më e lehtë. Si p.sh.: falet vonimi i namazit por nuk falet mëkati i mosfaljes fare të namazit.

- Në këtë stinë ibadeti, e në veçanti Ditën e Arafatit, djalli i mallkuar është më i dobët së kurrë më parë. Imam Maliku transmeton nga Talha b. Ubejdil-lahu se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

مَا رُئِيَ الشَّيْطَانُ يَوْمًا هُوَ فِيهِ أَصْغَرُ وَلَا أَدْحَرُ وَلَا أَحْقَرُ وَلَا أَغْيَظُ مِنْهُ فِي يَوْمِ عَرَفَةَ وَمَا ذَاكَ إِلَّا لِمَا رَأَى مِنْ تَنَزُّلِ الرَّحْمَةِ وَتَجَاوُزِ اللَّه عَنْ الذُّنُوبِ الْعِظَامِ إِلَّا مَا أُرِيَ يَوْمَ بَدْرٍ.

"Djalli kurrë nuk është dukur më i poshtëruar, i përzënë, i nënçmuar dhe i hidhëruar se sa Ditën e Arafatit, me përjashtim të Ditës së Bedrit." Kjo, jo për faktin se ai sheh zbritjen e mëshirës dhe faljen e mëkateve të mëdha të robërve nga Allahu.

- Si të mos i përgëzojmë këta njerëz, këta haxhilerë kur ata janë delegacion për tek Allahu i Madhëruar. Ibn Maxheh dhe Ibn Hibbani transmetojnë një hadith, të cilin e ka verifikuar si autentik Shejh Albani në Sahihu'l-xhami'i, 7074, nga Ibn Omeri se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

الغازي في سبيل الله عزّ وجلّ والحاج والمُعتمر وفد الله دعاهم فأجابوه وسألوه فأعطاهم.

“Luftëtari në rrugën e Allahut të Madhëruar, haxhiu dhe ai që kryen umren, janë delegacion i Allahut; i thirri e iu përgjigjën, e lutën-kërkuan prej Tij e Ai ua përmbushi kërkesat e tyre.”

Mu për këtë, Allahu i ruan dhe i siguron haxhilerët. Transmeton Ebu Neimi në el-Hiljeh nga Ebu Hurejra, ndërsa Shejh Albani këtë hadith në Sahihu’l xhamii e ka cilësuar autentik, se Pejgamberi, alejhi’s-selam, ka thënë:

ثلاثة في ضمان الله عزّ وجلّ : رجل خرج إلى مسجد من مساجد الله ، ورجل خرج غازياً في سبيل الله ، ورجل خرج حاجًّا .

“Tre njerëz (lloje njerëzish) janë në sigurinë e Allahut të Madhëruar: Njeriu i cili merr udhë për ta vizituar ndonjë xhami prej xhamive të Allahut, njeriu që del për të luftuar për Allahun dhe njeriu që merr udhën e haxhit.”

- Si të mos jetë haxhi gëzim për besimtarin kur Allahu i Lartësuar i ka përgëzuar me Xhenet. Taberaniu transmeton në el-Eusat një hadith nga Ebu Hurejra, që Shejh Albani e ka cilësuar të mirë (hasen), se Pejgamberi, alejhi’s-selam, ka thënë:

ما أَهلّ مُهِلٌّ قطّ ولا كبّر مكبِّر قطّ إلا بُشِّرَ بالجنّة .

Nuk ndodh që haxhiu të bëjë tehlil (të thotë: La ilahe il-la Allah) dhe tekbir (Allahu ekber) e të mos përgëzohet me Xhenet.”

- Natyrisht se haxhi mbjell gëzim e lumturi në zemra, ngase, krahas tjerash, njeriu edhe do të pijë nga uji i zemzemit, të cilin Muhamedi, alejhi's-selam, e ka cilësuar kështu:

زمزم مباركة إنها طعام طعم وشفاء سقم .

"Zemzemi është i bekuar, është ushqim ngopës dhe bar shërues."[6]

- Haxhilerët duhet ta ndiejnë veten të privilegjuar edhe për faktin se do të falen në xhaminë e Muhamedit, alejhi's-selam, xhami në të cilën namazi vlen më shumë se në xhamitë tjera. Imam Muslimi transmeton se Muhamedi, alejhi's-selam, ka thënë:

صلاة في مسجدي هذا أفضل من ألف صلاة فيما سواه إلا المسجد الحرام .

"Një namaz në këtë xhami timen ka më shumë vlerë se 1000 namaze në xhami tjera, me përjashtim të Xhamisë së Shenjtë (Qabesë)."

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

ما بين بيتي ومنبري روضة من رياض الجنة .

Pjesa në mes shtëpisë sime dhe minberit tim është kopsht prej kopshteve të Xhenetit."

- Jo vetëm kaq, haxhilerët do ta kenë rastin të falin namaz edhe në Qabe, namaz për vlerën e të cilit ka thënë Muhamed Mustafaja, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të:

صلاة في مسجدي هذا أفضل من ألف صلاة فيما سواه إلا المسجد الحرام وصلاة في المسجد الحرام أفضل من مائة ألف فيما سواه .

Një namaz në xhaminë time kap vlerën e 1000 namazeve në xhamitë tjera jashtë saj, me përjashtim të xhamisë së shenjtë ngase namazi në të është më me vlerë se 100.000 namaze në xhamitë tjera jashtë saj."[7]

- Lum për këta njerëz që kanë rastin ta puthin gurin e zi, haxheru'l esvedin, që ka vlerën e përmendur në këtë hadith të Tirmidhiut, Nesaiut dhe Taberaniut nga Ubejd b. Umejri se:

أَنَّ ابْنَ عُمَرَ كَانَ يُزَاحِمُ عَلَى الرُّكْنَيْنِ زِحَامًا مَا رَأَيْتُ أَحَدًا مِنْ أَصْحَابِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَفْعَلُهُ فَقُلْتُ يَا أَبَا عَبْدِ الرَّحْمَنِ إِنَّكَ تُزَاحِمُ عَلَى الرُّكْنَيْنِ زِحَامًا مَا رَأَيْتُ أَحَدًا مِنْ أَصْحَابِ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يُزَاحِمُ عَلَيْهِ فَقَالَ إِنْ أَفْعَلْ فَإِنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ إِنَّ مَسْحَهُمَا كَفَّارَةٌ لِلْخَطَايَا وَسَمِعْتُهُ يَقُولُ مَنْ طَافَ بِهَذَا الْبَيْتِ أُسْبُوعًا فَأَحْصَاهُ كَانَ كَعِتْقِ رَقَبَةٍ وَسَمِعْتُهُ يَقُولُ لَا يَضَعُ قَدَمًا وَلَا يَرْفَعُ أُخْرَى إِلَّا حَطَّ اللَّهُ عَنْهُ خَطِيئَةً وَكَتَبَ لَهُ بِهَا حَسَنَةً .

"Ibn Omeri shtyhej me njerëz tek dy ruknet (guri i zi dhe rukni i jemanit) që nuk kam parë askënd tjetër prej shokëve të Muhamedit, alejhi's-selam, ta ketë bërë atë gjë. E pyeta për këtë gjë, ndërsa ai më tha: 'Nëse e bëj këtë nuk qortohem për arsye se e kam dëgjuar Muhamedin, alejhi's-selam, duke thënë: Prekja e tyre (gurit të zi dhe ruknit të jemanit) është

fshirëse e mëkateve. E kam dëgjuar edhe duke thënë: Kush bën tavaf rreth kësaj shtëpie një javë duke e llogaritur (pa shtuar as më shumë dhe pa munguar asnjë ditë) i llogaritet sikur ta ketë liruar një rob nga robëria. E kam dëgjuar të ketë thënë: Haxhiu as nuk e vë por as nuk e ngrit këmbën nga toka e të mos ia fal Allahu një mëkat dhe t'ia shkruaj një të mirë."[8]

Ngjashëm me këtë transmetojnë Imam Ahmedi dhe vet Tirmidhiu nga Ibn Omeri se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

إن مسح الحجر الأسود والركن اليمني يحطان الخطايا حطا .

Prekja e gurit të zi dhe ruknit jemenijj i shlyejnë mëkatet shumë."[9]

Bejhekiu transmeton në Shuabu'l iman një hadith që vërtet stimulon shume për haxheru'l-esvedin. Ai përcjell fjalët e Ibn Abbasit se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

ليأتين هذا الحجر يوم القيامة له عينان يبصر بهما ولسان ينطق به يشهد على من أستلمه بحق .

Do të vijë ky guri në Ditën e Kiametit ndërsa Allahu do t'ia krijoj dy sy me të cilët sheh dhe një gjuhë me të cilën flet dhe do të dëshmojë për tërë ata që e kanë puthur drejt (pa bërë shkelje të rregullave fetare)".[10]

- Kush është si ti o haxhi i nderuar. Ndal pak e meditoje këtë fjalë të Muhamedit, alejhi's-selam, e më pas vlerësoje veten se çfarë ke arritur me Islam. Muhamedi, alejhi's-selam, thotë:

أما خروجك من بيتك تؤم البيت الحرام فإن لك بكل وطأة تطؤها راحلتك يكتب الله لك بها حسنة و يمحو عنك بها سيئة ؛ وأما وقوفك بعرفة فإن الله عز و جل ينزل إلى السماء الدنيا فيباهي بهم الملائكة فيقول : هؤلاء عبادي جاءوني شعثا غبرا من كل فج عميق يرجون رحمتي و يخافون عذابي ولم يروني فكيف لو رأوني ؟ فلو كان عليك مثل رمل عالج أو مثل أيام الدنيا أو مثل قطر السماء ذنوبا غسلها الله عنك ؛ وأما رميك الجمار فإنه مدخور لك ؛ وأما حلقك رأسك فإن لك بكل شعرة تسقط حسنة فإذا طفت بالبيت خرجت من ذنوبك كيوم ولدتك أمك .

“Ndërsa sa i përket daljes sate nga shtëpia, duke mërsyer Qabenë, për çdo hap që bën kafsha jote (mjeti udhëtues), Allahu ta shkruan një të mirë dhe ta fshin një të keqe. Ndërsa sa i përket qëndrimit në Arafat, Allahu i Madhëruar zbret në qiellin e dynjasë, ashtu siç i takon Atij, dhe mburret me ta para melaikeve e thotë: Këta janë robërit e Mi, më erdhën flokëshprishur e të pluhurosur nga çdo vend i largët duke shpresuar mëshirën Time dhe duke u frikësuar nga ndëshkimi Im edhe pse nuk më kanë parë. E si do të ishte puna me devotshmërinë e tyre po të më shihnin? Nëse ke mëkate sa rëra e Alixhit (vend në shkretëtirën arabe/rërë e shumtë)” ose sa ditët e dynjasë a sa pikat e (shiut të) qiellit Allahu do t’i pastrojë (shlyejë) ato. Ndërsa sa i përket gjuajtjes me gurë, ajo (shpërblimi i saj) të ruhet. Ndërsa për rruajtjen e kokës për çdo qime që bie nga koka ke një nga shpërblim-sevap, ndërsa kur të sillesh rreth Qabesë

zhveshësh nga mëkatet dhe pastrohesh prej tyre sikur atë ditë që të lindi nëna.”[11]

Ibn Hibbani transmeton në Sahihun e tij nga Ibn Omeri se Pejgamberi, alejhi’s-selam, ka thënë:

ما ترفع إبل الحاج رجلاً ولا تضع يداً إلا كتب الله له بها حسنة أو محا عنه سيئة أو رفعه بها درجة.

“Nuk ndodh që deveja e haxhiut të bëjë një hap e Allahu të mos ia shkruajë me të një të mirë a t’ia fshijë një mëkat ose t’ia lartësoje gradën.”[12]

-Çfarë nderi ka më të madh për njeriun se ky që Allahu e ka përgatitur për vizitorët e shtëpisë së Tij, për haxhinjtë e Haremit të Tij, për delegacionin që ua fshiu mëkatet dhe ua pastroi zemrat si dhe i bekoi në vepra, ua pranoi lutjet dhe u mburr me ta para melaikeve... Allahu nuk ka caktuar shpërblim tjetër për haxhiun më pak se Xheneti. Buhariu transmeton nga Ebu Hurejra se Muhamedi, alejhi’s-selam, ka thënë:

العمرة إلى العمرة كفارةٌ لما بينهما والحج المبرور ليس له جزاء إلا الجنة.

“Umreja deri në umre shlyen mëkatet që janë bërë brenda kësaj periudhe, ndërsa për haxhin e pranuar shpërblimi i vetëm është Xheneti.”

Taberaniu transmeton me sened xhejjid-të mirë nga Ebu Derdaja se Pejgamberi, alejhi’s-selam, ka thënë:

خمس من جاء بهن مع إيمان دخل الجنة ، من حافظ على الصلوات الخمس على وضوئهن وركوعهن وسجودهن ومواقيتهن ، وصام رمضان ، وحج البيت إن استطاع إليه سبيلا ، وأعطى الزكاة طيبة بها نفسه .

"Kush i bën pesë gjëra, natyrisht duke e pasur besimin, hyn në Xhenet: Ai që kujdeset për pesë namazet si dhe për abdesin, rukutë, sexhdet dhe kohët e tyre, ai që e agjëron Ramazanin, e bën haxhin dhe e jep zekatin me dashamirësi."

Imam Ahmedi dhe Tirmidhiu transmetojnë hadithin e Muadhit ku qëndron:

قلت يا رسول الله أخبرني بعملٍ يدخلني الجنة ويباعدني من النار؟ قال : لقد سألت عن عظيم وإنه ليسير على من يسره الله تعالى عليه ، تعبد الله لا تشرك به شيئاً وتقيم الصلاة وتؤتي الزكاة وتصوم رمضان وتحج البيت .

Thashë: O i dërguari i Allahut, më mëso një vepër e cila më fut në Xhenet dhe më largon nga Xhehennemi! Pejgamberi, alejhi's-selam, tha: "Vërtet ke pyetur për një gjë të madhe por të lehtë për atë që Allahu ia lehtëson: Adhuroje Allahun dhe mos i bë shok, fale namazin, jepe zekatin, agjëroje Ramazanin dhe kryeje haxhin."

## Lloji i dytë i njerëzve lidhur me haxhin

Njerëz që kanë para por nuk e kryejnë haxhin

Njeriu që nuk e kryen haxhin e kundërshton urdhrin e Allahut dhe atë të Muhamedit, alejhi's-selam, meqë është vërtetuar se ai, alejhi's-selam, ka thënë:

يا أيها الناس إن الله قد فرض عليكم الحج فحجوا .

“O ju njerëz, Allahu jua ka bërë detyrë haxhin, andaj bëjeni atë.”[13]

Mu për këtë, Pejgamberi, alejhi's-selam, ka porositur që ta kryejmë këtë rit sa më parë që të kemi mundësi. Imam Ahmedi dhe të tjerë transmetojnë se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من أراد الحج فليتعجل فإنه قد يمرض المريض، وتضل الضالة (الراحلة) وتعرض الحاجة .

“Kush dëshiron ta kryejë haxhin le të nxitojë, ngase vjen sëmundja, humb mjeti udhëtues dhe lindin nevoja të reja.”

Në Sahihu'l xhami'i, 2957, transmetohet nga Ibn Abbasi se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

تعجلوا إلي الحج فإن أحدكم لا يدري ما يعرض له .

Nxitoni ta kryeni haxhin, ngase nuk e di njeriu se çfarë kërkesash të reja i lindin.”

Derisa këtu porosit për nxitim në kryerjen e Haxhit, Muhamedi, alejhi's-selam, në anën tjetër kërcënon ashpër ata

që nuk e kryejnë këtë rit. Imam Ahmedi transmeton se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من لم تحبسه مرض أو حاجة ظاهرة أو سلطان جائر فلم يحج فليمت إن شاء يهودياً وإن شاء نصرانياً .

Atë që nuk e pengon sëmundja, ndonjë nevojë e qartë (e arsyeshme) ose prijësi i padrejtë dhe nuk e kryen haxhin le të vdesë në dashtë çifut e në dashtë i krishterë."[14]

Ndoshta bazuar në këtë disa nga selefët nuk merrnin pjesë në faljen e namazit të xhenazes së atyre që nuk e kryenin këtë detyrë. Seid b. Xhubejri rrëfen: Vdiq njëri nga fqinjët e mi i cili ishte i pasur, por nuk e kreu haxhin, kështu që unë nuk ia fala namazin e xhenazes.

Vëlla musliman! Nxito para se të të vijë vdekja e të pendohesh për moskryerjen e haxhit. Allahu thotë:

﴿ رَبِّ ارْجِعُونِ لَعَلِّي أَعْمَلُ صَالِحًا فِيمَا تَرَكْتُ﴾ [المؤمنون:99]

**...O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira e ta kompensoj atë që lëshova!...."**[15]

﴿أَوْ تَقُولَ حِينَ تَرَى الْعَذَابَ لَوْ أَنَّ لِي كَرَّةً فَأَكُونَ مِنَ الْمُحْسِنِينَ﴾ [الزمر:58]

**Ose kur ta shohë dënimin të thotë: "Sikur të isha kthyer edhe një herë e të isha bërë prej atyre bamirësve!"**[16]

﴿وَأَنفِقُوا مِن مَّا رَزَقْنَاكُم مِّن قَبْلِ أَن يَأْتِيَ أَحَدَكُمُ الْمَوْتُ فَيَقُولَ رَبِّ لَوْلَا أَخَّرْتَنِي إِلَى أَجَلٍ قَرِيبٍ فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ الصَّالِحِينَ ۞ وَلَن يُؤَخِّرَ اللَّهُ نَفْسًا إِذَا جَاءَ أَجَلُهَا وَاللَّهُ خَبِيرٌ بِمَا تَعْمَلُونَ﴾ [المنافقون:10- 11]

**Dhe jepni nga ajo që Ne u kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja, e atëherë të thotë: "O Zoti im, përse nuk më shtyve edhe pak afatin (e vdekjes), që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve! Po, Allahu kurrsesi askë nuk e shtyn për më vonë, kur atij t'i vijë afati i vet. Allahu hollësisht është i njohur me atë që ju punoni.”**[17]

Porosia ime për ty janë fjalët e Mustafasë, alejhi’s-selam, i cili kur e pat këshilluar një musliman i kishte thënë:

أغتنم خمساً قبل خمس شبابك قبل هرمك وصحتك قبل سقمك ، وغناك قبل فقرك ، وفراغك قبل شغلك وحياتك قبل موتك .

“Shfrytëzoji pesë para se të vijnë pesë të tjera: rininë para pleqërisë, shëndetin para sëmundjes, pasurinë para varfërisë, kohën e lirë para zënies me punë dhe jetën para vdekjes.”[18]

## Lloji i tretë i njerëzve lidhur me haxhin

Njerëz që nuk kanë pasuri por as dëshirë për ta kryer haxhin

Këta njerëz të mjerë përveç që i kanë xhepat e zbrazur edhe zemrat e tyre i kanë të zbrazura-boshe. Këta janë që refuzojnë shpërblimin e haxhit edhe nëse nuk e kryejnë atë. Këta janë njerëz që nuk kanë nijete të mira në shpirtrat e tyre. Ndoshta, të mjerët, mendojnë se po të kishin para do të shkonin në filan detin e filan pushimoren. Këta njerëz janë ata që e refuzojnë ndihmën e Allahut. Tirmidhiu transmeton se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

ثَلَاثَةٌ حَقٌّ عَلَى اللَّهِ عَوْنُهُمْ الْمُجَاهِدُ فِي سَبِيلِ اللَّهِ وَالْمُكَاتَبُ الَّذِي يُرِيدُ الْأَدَاءَ وَالنَّاكِحُ الَّذِي يُرِيدُ الْعَفَافَ .

Tre vetave Allahu e ka caktuar t'u ndihmojë: luftëtarit në rrugën e Allahut, robit që ka lidhur kontratën për lirim dhe dëshiron ta përmbush si dhe atij që dëshiron të martohet për ta ruajtur nderin."[19]

Mjafton që të kesh nijet të mirë e të shpërblehesh tek Allahu për veprën edhe nëse nuk ke mundësi ta kryesh atë. Le ta shohë Allahu sinqeritetin në zemrën tënde dhe dëshirën e mundin për ta kryer atë vepër.

Transmetohet nga Ebu Abdullah Xhabir ibn Abdullah el-Ensariju r.a., që thotë: "Në një beteje ishim me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s) me ç'rast na tha: "Vërtet në Medine ka burra të cilët kanë qenë me ju, qoftë kur keni ecur nëpër kodra, qoftë nëpër lugina. Ata i ka penguar sëmundja". Sipas

një transmetimi tjetër: “Ata janë pjesëmarrës me ju në shpërblim.”[20]

Kurse sipas transmetimit të Buhariut, hadithi i transmetuar nga Enesi r.a. thotë: “Ne u kthyem nga beteja e Tebukut me të Dërguarin e Allahut (s.a.v.s.) i cili tha: “Vërtet ka njerëz të cilët kanë mbetur në Medine pas nesh, e të cilët janë me ne kudo që të shkojmë; në kodra a në lugina, ata i ka penguar sëmundja”.

Transmetohet nga Ebu-l-Abbas Abdullah ibn Abbas ibn Abdul-Mutalibi r.a., nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s., se Allahu i Madhërishëm ka thënë: “Vërtet Allahu i ka përcaktuar cilat janë veprat e mira e cilat të këqija, pastaj i ka sqaruar ato: Kush dëshiron me zemër të bëjë një vepër të mirë por nuk mund ta kryejë, Allahu në tërësi do t'ia shkruajë atë vepër si të kryer, kurse nëse dëshiron të bëjë një vepër të mirë dhe e kryen, Allahu do t'ia shkruajë dhjetë deri në shtatëqindherë më tepër. Por nëse dëshiron të bëjë ndonjë vepër të keqe e nuk e kryen, Allahu do t'i shkruajë një vepër të mirë në tërësi, kurse nëse dëshiron dhe kryen një vepër të keqe, atëherë Allahu ia shënon vetëm një vepër të keqe”.[21]

Nesaiu transmeton nga Ebu Derdaja se Pejgamberi, alejhi’s-selam, ka thënë:

مَنْ أَتَى فِرَاشَهُ وَهُوَ يَنْوِي أَنْ يَقُومَ يُصَلِّي مِنْ اللَّيْلِ فَغَلَبَتْهُ عَيْنَاهُ حَتَّى أَصْبَحَ كُتِبَ لَهُ مَا نَوَى وَكَانَ نَوْمُهُ صَدَقَةً عَلَيْهِ مِنْ رَبِّهِ عَزَّ وَجَلَّ .

“Atij që shtrihet në shtrat me nijet që të ngrihet natën për të falur namaz nate dhe e zë gjumi deri në mëngjes, i shkruhet

shpërblimi i nijetit ndërsa gjumi është lëmoshë e Allahut për të."[22]

Imam Muslimi transmeton se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من سأل الله الشهادة بصدق بلغه الله منازل الشهداء وإن مات على فِراشه .

"Atij që e lut Allahun për shehidllëk (rënie dëshmor) me sinqeritet, Allahu do t'ia mundësoje arritjen e gradave të dëshmorëve edhe nëse vdes në shtrat."

## Lloji i katërt i njerëzve lidhur me haxhin

Njerëz që nuk kanë mundësi materiale për haxh, por që shpirti i tyre digjet valë nga dëshira për të vizituar Qabenë dhe për të kryer këtë detyrë

Këta janë njerëz që sa herë të vijë stina e haxhit sytë e tyre mbushen me lot dhe zemrat e tyre me pikëllim. Sa herë që të përmendet vizita e Qabesë ata ndiejnë nje mallëngjim për të. Shembulli i tyre është sikur shembulli i shokëve të Muhamedit, alejhi's-selam, për të cilët Allahu ka thënë:

﴿وَلاَ عَلَى الَّذِينَ إِذَا مَا أَتَوْكَ لِتَحْمِلَهُمْ قُلْتَ لاَ أَجِدُ مَا أَحْمِلُكُمْ عَلَيْهِ تَوَلَّواْ وَّأَعْيُنُهُمْ تَفِيضُ مِنَ الدَّمْعِ حَزَنًا أَلاَّ يَجِدُواْ مَا يُنفِقُونَ﴾

**(Nuk ka qortim) Dhe as për ata që kur erdhën te ti për t'i bartur me kafshë, u the: "Nuk kam me çka t'ju bartë. Ata u kthyen, e prej pikëllimit pse nuk kishin me çka të përgatiteshin, nga sytë e tyre u rridhnin lot".**[23]

## Veprat që e kanë vlerën e haxhit dhe të umres

Allahu i Madhëruar i flladiti zemrat e këtyre besimtarëve me disa vepra, të cilat e shuajnë zjarrin e mallëngjimit për vizitimin e kësaj shtëpie. Shpërblimi për ato vepra është sikurse ai i haxhilerëve dhe i atyre që e kryejnë umren. Ato vepra janë sikurse uji i freskët për etje, janë sikurse ilaç dhe bar për shërim të zemrave të ndezura flakë e të mallëngjyera për të parë Qabenë, atë shtëpi të lashtë. Ja disa nga këto vepra:

1. Qëndrimi në xhami pas faljes së namazit të sabahut derisa të lindë dielli e pastaj falja e dy rekateve namaz.

Transmeton Tirmidhiu nga Ebu Umame se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من صلى الفجر في جماعة ثم جلس يذكر الله عزّ وجل حتى تطلع الشمسُ ثم قام فصلى ركعتين كتب له أجر حجة وعمرة تامة تامة تامة.

Ai që e fal sabahun me xhemat pastaj ulet dhe e përkujton Allahun derisa të lindë dielli e pastaj ngrihet dhe i fal dy rekate arrin shpërblimin e një haxhi dhe të një umreje të plotë, të plotë, të plotë."

Meqë nuk është me rëndësi të kryhet vetëm haxhi por edhe të pranohet, Pejgamberi, alejhi's-selam, na ka treguar se pikërisht kjo vepër të mundëson shpërblim të haxhit të pranuar. Taberaniu transmeton në el-Eusat nga Ibn Omeri, hadith të cilin Albani e ka cilësuar të mirë-hasen, se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

كان رسول الله صلى الله عليه وسلم إذا صلى الفجر لم يقم من مجلسه حتى تمكنه الصلاة وقال:من صلى الصبح ثم جلس في مجلسه حتى تمكنه الصلاة كان بمنزلة عمرة وحجة متقبلتين.

Pejgamberi, alejhi's-selam, kur e falte sabahun nuk ngrihej nga vendi i tij derisa lindte dielli dhe ngjitej pak në horizont. Thoshte: Ai që e falë sabahun e pastaj ulet në vendin e vet derisa të vijë koha e namazit (të lindë dielli dhe të ngrihet pak

e jo menjëherë pas lindjes së tij) e ka shpërblimin e një umreje dhe të një haxhi të pranuar."

2. Pjesëmarrja në ndeja diturie.

Taberaniu dhe Hakimi transmetojnë nga Ebu Umame se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من غدا إلى المسجد لا يريد إلا أن يتعلم خيراً أو يعلمه كان كأجر حاج تاماً حجته .

Ai që shkon në xhami me qëllim që ta mësojë të mirën a t'ua mësojë të tjerëve e ka shpërblimin e plotë të haxhit".

3. Falja e namazit farz (të detyrueshëm) në xhami.

Imam Ahmedi transmeton nga Ebu Umame se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من مشى إلى صلاة مكتوبة في الجماعة فهي كحجة ومن مشى إلى صلاة تطوع (أي صلاة الضحى) فهي كعمرة نافلة .

Ai që shkon për ta falur namazin e detyrueshëm me xhemat e ka vlerën e një haxhi, ndërsa ai që shkon për të falur namaz vullnetar (namazin e duhasë) e ka shpërblimin e nje umreje vullnetare."[24]

Ebu Davudi transmeton nga ky sahabi, pra nga Ebu Umameja, se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

مَنْ خَرَجَ مِنْ بَيْتِهِ مُتَطَهِّرًا إِلَى صَلَاةٍ مَكْتُوبَةٍ فَأَجْرُهُ كَأَجْرِ الْحَاجِّ الْمُحْرِمِ وَمَنْ خَرَجَ إِلَى تَسْبِيحِ الضُّحَى لَا يَنْصِبُهُ إِلَّا إِيَّاهُ فَأَجْرُهُ كَأَجْرِ الْمُعْتَمِرِ وَصَلَاةٌ عَلَى أَثَرِ صَلَاةٍ لَا لَغْوَ بَيْنَهُمَا كِتَابٌ فِي عِلِّيِّينَ .

Kush del nga shtëpia e tij për namazet e detyrueshme (për t'i falur në xhami), shpërblimi i tij është sikurse ai i haxhiut në ihram dhe kush del për në tesbihun (namazin) e duhasë, duke mos u preokupuar me asgjë tjetër, shpërblimi i tij është sikurse i atij që e kryen umren, ndërsa namazi pas namazit duke mos folur fjalë të këqija është libër në il-lijjine[25]."[26]

4. Falja e jacisë dhe e sabahut me xhemat.

Imam Muslimi transmeton nga Ebu Dherri se Pejgamberi, alejhi's-selam, iu kishte thënë disa shokëve të tij të cilit ishin ankuar se nuk mund të bënin mirë sa disa sahabë tjerë që kishin pasuri:

أو ليس قد جعل الله لكم صلاة العشاء في جماعة تعدل حجة ، وصلاة الغدة في جماعة تعدل عمرة .

"...A nuk e ka bërë Allahu që namazi i jacisë me xhemat ta ketë vlerën e haxhit dhe namazi i sabahut me xhemat ta ketë vlerën e umres!"

5. Lutjet pas namazit.

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebu Hurejra se Pejgamberit, alejhi's-selam, i ishin ankuar muhaxhirët e varfër se pasanikët ua kishin kaluar me vepra të mira, se ata jepnin sadaka, luftonin, falnin namaz... Pejgamberi, alejhi's-

selam, si zgjidhje për arritjen e të mirave ua kishte ofruar këtë:

ألا أعلمكم شيئاً تدركون به من سبقكم وتسبقون به من بعدكم ولا يكون أحدٌ أفضل منكم إلا من صنع مثل ما صنعتم قالوا : بلى يا رسول الله قال: تسبحون وتحمدون وتكبرون خلف كل صلاة ثلاثاً وثلاثين .

"A t'ju mësoj diçka me të cilën mund t'i arrini ata që jua kanë kaluar dhe t'ua kaloni atyre që vijnë pas jush dhe askush nuk mund të bëhet më i mirë se ju përveç atyre që bën këtë si ju?" Patjetër, o i Dërguari i Allahut!- qe përgjigja e sahabeve. "Pas çdo namazi nga 33 herë thoni subhanallah, elhamdulilah dhe Allahu ekber."

6. Umreja në Ramazan.

Nëse nuk ke mundësi ta kryesh haxhin gjatë kohës së tij atëherë kryeje umren në Ramazan, nëse për këtë ke mundësi. Ibn Abbasi, siç transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, rrëfen se Pejgamberi, alejhi's-selam, një gruaje prej ensarëve që quhej Ummu Sinan, e cila nuk kishte mundur ta kryejë haxhin me Muhamedin, alejhi's-selam, ia kishte ofruar këtë zgjidhje:

فعمرة في رمضان تقضي حجة أو حجة معي .

"...Atëherë një umre në Ramazan e kompenson – është e barabartë me – një haxh ose një haxh me mua (në vlerë e jo se umreja e shlyen obligimin e haxhit)."

7. Bamirësia ndaj prindërve.

Ebu Ja'la transmeton me *sened xhejjid – të mirë* se një njeri kishte ardhur te Pejgamberi, alejhi's-selam, dhe kishte thënë:

إني أشتهي الجهاد ولا أقدر عليه ، قال : هل بقى من والديك أحد ؟ قال : أمي ، قال : قابل الله في برِّها فإذا فعلت فأنت حاج ومعتمر ومجاهد .

"Unë dua ta bëj xhihadin por nuk kam mundësi." "A e ke ndonjërin prej prindërve gjallë?"- pyeti Muhamedi, alejhi's-selam. "Po, nënën"- tha njeriu. Takoje Allahun duke qenë i kujdesshëm ndaj saj e kështu do të arrish gradën e haxhiut, të atij që e kryen umren dhe të luftëtarit".

8. Nëse nuk ke mundësi të jesh prej tyre atëherë të paktën ngjasoju haxhilerëve.

Imam Muslimi transmeton se Pejgamberi, alejhi's-selam, ka thënë:

من كان له ذبح يذبحه فإذا أهل هلال ذي الحجة فلا يأخذن من شعره ولا من أظفاره شيئا حتى يضحي .

Kush ka vendosur të therë kurban kur të vijë dhjetëshi i parë i Dhu'l-Hixhes, le të mos presë flokët dhe as thonjtë e tij derisa ta therë kurbanin (ditën e bajramit)."

9. Nëse nuk mund të jesh prej atyre me të cilët mburret Allahu para melaikeve ditën e Arafatit, atëherë të paktën mos ngurro të jesh prej atyre me të cilët mburret Allahu në ndeja të dhikrit (përmendjes) të Allahut.

Imam Muslimi transmeton nga Seid el-Hudrijj se:

خرج معاوية على حلقة في مسجد فقال: ما أجلسكم ؟ قالوا : جلسنا نذكر الله قال آلله ما أجلسكم إلا ذاك ؟ قالوا : والله ما أجلسنا إلا ذاك ، قال : أما إني لم أستحلفكم تهمة لكم وما كان أحد بمنزلتي من رسول الله صلى الله عليه وسلم أقل عنه حديثا مني وإن رسول الله صلى الله عليه وسلم خرج على حلقة من أصحابه فقال ما أجلسكم قالوا جلسنا نذكر الله ونحمده على ما هدانا للإسلام ومن به علينا ، قال آلله ما أجلسكم إلا ذاك ، قالوا والله ما أجلسنا إلا ذاك قال أما إني لم أستحلفكم تهمة لكم ولكنه أتاني جبريل فأخبرني أن الله يباهي بكم الملائكة .

Muaviu kishte parë një grup njerëzish tek qëndronin në xhami dhe i pyeti: “Çfarë ju bën të qëndroni këtu?” “U ulëm ta kujtojmë Allahun”- thanë. “A vetëm për këtë gjë u ulët?” – pyeti serish. “Pasha Allahun, asgjë tjetër nuk na bëri të ulemi këtu”-, u përgjigjën. “Unë nuk kërkova që të betoheni pse dyshoj në ju, jo, askush në pozitën që kam pasur me Pejgamberin, alejhi’s-selam, nuk ka transmetuar më pak hadithe se unë. Por Pejgamberi, alejhi’s-selam, doli një ditë dhe pa një tubim të shokëve të tij e i pyeti: “Përse jeni mbledhur këtu?” “U ulëm ta kujtojmë Allahun për udhëzimin që na e bëri në Islam dhe dhuntitë tjera që na i ka dhënë” – thanë. Pejgamberi, alejhi’s-selam tha: “Unë nuk kërkova sqarime pse dyshova në ju, jo, por Xhibrili më erdhi dhe më tha se Allahu mburret me ju para melaikeve.”

Mjafton nder për dhikrin se Allahu me ithtarët e tij mburret para melaikeve ashtu siç mburret me haxhinj.

10. Nëse nuk mund të jesh prej haxhilerëve, atëherë mos hezito që të bësh vepra të mira në dhjetëshin e parë të muajit Dhu'l-Hixhe, për vlerën e të cilave Pejgamberi Muhamed, alejhi's-selam, ka thënë:

ما العمل في أيام أفضل من هذه العشر قالوا: ولا الجهاد؟ قال: ولا الجهاد إلا رجلٌ خرج يخاطر بنفسه وماله فلم يرجع بشيء.

"Nuk ka ditë ku punët e mira janë më të dashura tek Allahu sesa këto ditë, dhjetë ditët e Dhul-Hixhes." I thanë: "E xhihadi ja Resulull-llah!?" Tha: "As xhihadi, pos atij që del vetë dhe me pasurinë e tij në rrugën e Allahut dhe nuk kthehet me gjë".[27]

Fusnotat

---

[1]Ali Imran, 97

[2]el-Bekare, 196

[3]Muttefekun alejhi

[4]Muslimi

[5]Muttefekun alejhi

[6]Transmetojnë Ibn Ebi Shejbe dhe Bezzari ndërsa Albani e ka cilësuar autentik.

[7]Transmeton Imam Ahmedi me sened autentik

[8]Shejh Albani këtë hadith në Sahihu ve daifu suneni't Tirmidhijj, e ka cilësuar autentik

[9]Albani këtë hadith e ka cilësuar autentik

[10]Albani në Sahihu'l xhamii, 5222, e ka cilësuar autentik

[11]Albani në Sahihu'l xhamii, 1360, e ka cilësuar të mirë-hasen

[12]Albani e ka cilësuar autentik këtë hadith

[13]Muslimi

[14]Ky hadith ka sened të dobët por ka rrugë tjera transmetimi që njëra përforcon tjetrën dhe përgjithësisht ai ngritët në shkallen e hadithit hasen li gajrihi me të cilin dëshmohet tek shumica e dijetarëve

[15]el-Mu'minune, 99-100

[16]ez-Zumer, 58

[17]el-Munafikune, 10-11

[18]Transmeton Hakimi

[19]Albani këtë hadith e ka cilësuar të mirë-hasen. Shih: Sahihu ve daifu suneni't Tirmidhijj, 1655

[20]Muslimi

[21]Muttefekun alejhi

[22]Albani këtë hadith e ka cilësuar autentik. Shih: El-irva, 454

[23]et-Teube, 92

[24]Këtë hadith Albani e ka cilësuar të mirë-hasen. Shih: Sahihu'l xhamii, 6556

[25]Illijine sipas disa komenteve është qielli i shtatë ku qëndrojnë shpirtrat e besimtarëve. Ibn Abbasi mendon se është Xheneti. Shih: Ibn Kethir, Tefsiru'l kur'ani'l adhim, kaptina: el-Mutaffifine, ajeti: 18

[26]Albani këtë hadith e ka cilësuar të mirë-hasen. Shih: Sahihu ve daifu suneni Ebi Davud, 558

[27]Transmeton Buhariu



## Përmbajtja



